Wikipedia

# Gjuha arabe

**Gjuha arabe** (arabisht: اللُّغَةُ العَرَبِيَّة) është një gjuhë semitike.
Megjithëse zakonisht flitet për arabishten si gjuhë, në të vërtetë bëhet fjalë për një familje gjuhësh ose *vazhdimësi dialektesh* që shtrihet nga brigjet e Oqeanit Atlantik në perëndim, deri në Gjirin Persik në lindje, nga Sudani e Somalia në jug, deri në Siri e Irak në veri. Organizata Ndërkombëtare e Standardizimit (ISO) u cakton kode të ndryshme këtyre dialekteve, që nga ana gjuhësore dallohen ndërmjet tyre më shumë se *gjuhët* serbo-kroate (serbishtja, kroatishtja, gjuha boshnjake, gjuha malazeze). Megjithatë, dallimet janë kryesisht në shqiptim dhe gjuha e shkruar është pak a shumë e njëjtë kudo.

| Gjuha arabe | |
|---|---|
| **Flitët në** | Mauritani, Marok, Algjeri, Tunizi, Libi, Çad, Egjypt, Sudan, Eritrea, Xhiubut, Somali, Izrael/Palestinë, Liban, Siri, Jordani, Arabi Saudite, Irak, Kuvajt, Katar, Bahrein, Emiratet e Bashkuara Arabe, Oman, Jemen, Ishujt Komore |
| **Vendi** | Afrika veriore, Gadishulli Arabik, Gjiri Persik |
| **Folësit** | |
| **Përgjithshëm** | 291 milionë |
| **Renditja** | 4 folës amtarë - 5 folës gjithsej |
| **Taksonomia** | |
| **Filogjeneza** | Afro-Aziatike |
| **Kodet e klasifikimit** | |
| **ISO 639-1** | ar |
| **ISO 639-2** | ara |

Arabishtja është gjuha e Islamit. Për këtë arsye ka depërtuar në kombe dhe kultura në gjithë skajet e botës. Me kalifatet e njëpasnjëshme, veçanërisht atë Umajad, arabishtja u shtri përtej djepit të saj, Gadishulli Arabik, në gjithë Afrikën Veriore deri në Spanjë nga njëra anë dhe përtej Persisë, në Pakistan e Afganistan nga ana tjetër.
Këto perandori më një shtrirje të jashtëzakonshme, së bashku me rëndësinë e fesë islame bënë që edhe gjuhë jo arabe, si Persishtja në Iran, Dari, Pashto, Urdu në Afganistan, Pakistan e Indi të përdorin shkrimin arab (forma Jawi përdoret në gjuhët e Malajzisë dhe Bruneit). Madje edhe gjuhët e bregut lindor të Afrikës adoptuan këtë alfabet, falë kryesisht tregtisë të Oqeanit Indian.
Mëse 200 milionë banorë në mbarë botën kanë arabishten gjuhë amtare dhe po të shtohen ata që e njohin si gjuhë të dytë apo të tretë ky numër mëse dyfishohet. Muslimanet në çdo vend te botës e përdorin gjatë namazit (lutjes) dhe leximit të Kur'anit.
Përtej rëndësisë fetare, arabishtja sot, me rritjen ekonomike të vendeve arabe, është gjithnjë e më shumë një gjuhë e biznësit ndërkombëtar. Arabishtja është një nga gjashtë gjuhët zyrtare e OKB-së.

## Shiko edhe

- Fjalori Islam